# Mësimet e përfituara nga shkolla e agjërimit

﴿ الدروس المستفادة من مدرسة الصوم ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Nasir b. Sulejman El Omer

**Përktheu:** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

Nuk është mirë për një të mençur që t'i kaloj muaji i Ramazanit pa përfituar prej tij dhe pa mësuar dhe përparuar drejt së mirës dhe të mbarës. Ky muaj nuk është sikurse muajt e tjerë të vitit që kalon pa e vërejtur, pa u ndalur të meditojmë dhe të kuptojmë vlerat e tij.

Në këtë shkrim është vështirë t'i përfshimë të gjitha mësimet, përvojat dhe porositë të cilat i përmban ky muaj. Por, do të mundohem të përqendrohem te mësimet më të rëndësishme në këtë shkollë të lashtë, e sidomos te ato mësime që kanë ndikim të madh në jetën e individit dhe shoqërisë.

Umeti jonë sot ka nevojë imediate për ta lidhur atë me esencën e edukimit të tij, me shkollën në të cilën Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) i ka edukuar shokët dhe umetin e tij, e pastaj mbi këto baza kanë ecur paraardhësit e këtij umeti, pas tij.

Këto mësime dhe fusha edukative të cilat do t'i përmend janë meritore të ndalemi dhe të meditojmë për to si dhe të punojmë me to, që ta transferojmë umetin tonë nga realiteti i hidhur në një realitet të cilin e meriton – *Umeti më i mirë dhe i dobishëm për njerëzit.*[1]

*Të fillojmë me këto parime, mësime dhe këshilla:*

 Realizimi i kuptimit të 'Et Takva' – Devotshmërisë:

Devotshmëria është synimi më i lartë dhe aspirata më e madhe nga obligimi i agjërimit, ku Allahu i lartësuar thotë: *"O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."* (El Bekare: 183)

Umer b. Hattabi (Allahu qoftë i kënaqur me të) e ka pyetur Ubej b. Kabin (Allahu qoftë i kënaqur me të): *Çka është devotshmëria? Ubejji tha: O udhëheqës i besimtarëve a nuk ke ndjekur*

[1] Pjesë e nga ajeti kuranor, Ali Imran:

*ndonjë shteg që ka thera? Ai tha: Po. Ubejji i tha: Çfarë ke vepruar me atë rast? Ka thënë: Jam bërë gati ta kaloj dhe jam përpjekur të ruhem. Ubejji tha: E kjo është devotshmëria.*

E nëse udhëheqësi i besimtarëve, Faruku[2] i cili e ka të garantuar xhenetin (Allahu qoftë i kënaqur me të), pyet për kuptimin e devotshmërisë[3] dhe kujdeset për ta realizuar atë, atëherë ç'kemi ne që jemi neglizhentë, shtiremi sikur harrojmë apo zihemi me çështjet e vogla përderisa ende nuk i kemi realizuar ato më të mëdhatë dhe më të rëndësishmet.

Prandaj, kërkohet nga ne ta përmirësojmë këtë dhe të qëndrojmë para vetës sonë denjësisht që të shohim se ku jemi ne nga ky mësim i madh – Devotshmërisë ndaj Allahut të lartësuar, ku do të kishim vepruar atë që e donë Allahu dhe largohemi nga ajo që Ai e urren. Alij b. Ebi Talib (Allahu qoftë i kënaqur me të) është pyetur për kuptimin e 'Et Takva', e ai ka thënë: Devotshmëriaështl: *"Frika nga Allahu, të vepruarit me shpalljen, të kënaqurit me pak dhe përgatitja për ditën e udhëtimit (vdekjen)."*

*Të vërtetën e ka shprehur ai që i ka thënë:*

Lëri mëkatet e vogla
si dhe të mëdhatë, kjo është devotshmëria
Dhe vepro sikurse ai që ec në një tokë
përplot thera, dhe kujdeset nga ajo që e sheh
Mos i përçmo mëkatet e vogla
ngase kodrat përbëhen nga guralecët

[2] Faruk d.m.th. ndarës mes të vërtetës dhe të kotës, e ky ishte llagapi i Umerit (Allahu qoftë i kënaqur me të).

[3] Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të) jo që nuk e dinte kuptimin e devotshmërisë por, e bëri këtë që të përsëriste dijen dhe duke hulumtuar njohuri shtesë. E ndoshta veproi sikurse Xhibrili ku e përshkruan sahabët veprën e tij me fjalët "U çuditëm nga ai pyeste dhe e vërtetonte përgjigjen e tij." të cilat janë transmetuar në hadithin e gjatë të Xhibrilit të cilin e ka transmetuar Muslimi me nr: 8 dhe e që është i transmetuar shkurtimisht te Buhariu me nr: 4777 me kuptim të ngjashëm.

Sikur të ndaleshim në një shenjë nga shenjat me të cilat e ka komentuar Alij b. Ebi Talib kuptimin e *'Devotshmërisë'* e që është *'Të kënaqurit me pak'* e pastaj të pyesim veten: A kënaqemi ne me bollëkun që e kemi para se të kënaqemi me të paktën? Si dhe kur do të kënaqemi me të paktën (që e posedojmë) dhe do të realizojmë disa nga shtyllat e devotshmërisë - e që është synimi më i lartë i agjërimit?

Disa familje – dhe kjo është realitet - shpenzojnë në muajin Ramazan për ushqim dhe pije baras me atë që e shpenzojnë për katër muaj.

Kësisoj muaji i agjërimit dhe të përmbajturit shndërrohet në muaj të shkapërderdhjes, teprimit dhe vrapimit pas epsheve dhe kënaqësive të shpirtit! Jemi bërë umet që konsumon dhe ngopet (e tepron në ushqim) e më pas shohim se si disa njerëz përpiqen të largojnë dispepsinë[4] dhe trashësinë nga trupat e tyre, ndërsa fëmijët, gratë dhe pleqtë muslimanë vdesin nga uria e gjendja e Somalisë nuk është larg nesh.

Atëherë, a kemi agjëruar ne sipas agjërimit fetar të cilin e donë Allahu, e që përmes tij të realizohet premtimi i Allahut të lartësuar: "*.. kështu që të bëheni të devotshëm"?* Prandaj, nuk synohet nga agjërimi vetëm të përmbajturit nga ushqimi, pija dhe marrëdhëniet intime.

Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Ai që falet natën e Kadrit me besim të plotë dhe llogaritë në shpërblimin, do t'i falen atij mëkatet e mëparshme."*[5]

Andaj, devotshmëria realizohet përmes qëndrimit para Allahut i përulur, i nënshtruar, i përkushtuar, me besim të plotë dhe sinqeritet e kësisoj edhe agjërimi nëse kryhet me besim të plotë dhe duke llogaritur në shpërblimin e tij shpien në gradat e të devotshmëve.

E Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *" Allahu nuk ka nevojë për një person që përmbahet nga*

---

[4] Dispepsia: Sëmundje e cila karakterizohet me vështirësi në sistemin e tretjes dhe dhembje në stomak.

[5] Buhariu me nr: 1901 dhe Muslimi me nr:760 .

*ngrënia dhe pirja, nëse personi i tillë nuk përmbahet nga gënjeshtrat, nga veprimi sipas tyre dhe shprehja e injorancës."* [6]

Dhe ka thënë: *"Ka ndonjë agjërues që nuk përfiton nga agjërimi i tij vetëm se urinë dhe etjen."* [7]

Nga kjo kuptojmë se agjërimi fetarisht nuk është i kufizuar vetëm në të përmbajturit nga ushqimi, pija dhe marrëdhëniet intime por, patjetër duhet të përmbahen edhe gjymtyrët tona nga veprimi i mëkateve dhe gjynaheve. Agjërimi ynë patjetër duhet që të shoqërohet nga besimi i plotë dhe sinqeriteti e llogaritja në shpërblim, të cilat janë shenjat më të rëndësishme të devotshmërisë.

Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Agjërimi është mburojë. Nëse dikush nga ju është duke agjëruar mos të flet fjalë të kota dhe as mos të bërtasë, e nëse dikush e fyen apo e ofendon le të thotë unë jam agjërueshëm."* [8]

Xhabiri (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: *"Nëse ti agjëron, atëherë le të agjëron me ty edhe dëgjimi, shikimi dhe gjuha jote nga gënjeshtra, mëkatet dhe lëre shqetësimin e komshiut. Le të zbret mbi ty qëndrimi i denjë dhe qetësia ditën kur agjëron dhe të mos jetë dita kur je ti agjërueshëm e njëjtë me ditët e tjera."*

- *Janë disa pyetje të cilat imponohen vetvetiu:*

- Ai që flenë gjatë ditës – dhe i kalojnë disa namaze – a e realizon kuptimin e devotshmërisë?
- A hulumton për devotshmërinë ai që rri zgjuar natën duke vepruar atë që e ka ndaluar Allahu?
- Ai që e ka bërë Ramazanin muaj të shkapërderdhjes së pasurisë dhe teprimit (në ushqim dhe pije), a dëshiron të arrij gjerë te devotshmëria?

---

[6] Buhariu me nr: 1903.
[7] E transmeton Ibn Maxhe me nr: 1690 dhe Bejhekiu: 4/270 dhe Ahmedi e Hakimi. Hadithin e konsideron të saktë Shejh Albani sikurse që shënon në librin e tij: Sahih El Xhami me nr: 3490.
[8] Transmeton Buhariu me nr: 1894 dhe Muslimi me nr:1151.

- Ai që nuk dinë për Ramazanin vetëm se të përmbajturit nga ushqimi dhe pija që nga fillimi i ditës e gjerë në fund të saj por, që nuk përmbahet nga gjërat e tjera të ndaluara gjatë agjërimit, a e dinë kuptimin e devotshmërisë?
- A e ka realizuar devotshmërinë ai që është përmirësuar gjendja dhe adhurimi i tij në Ramazan e pastaj është kthyer në muajin Sheval sikurse që ka qenë në muajin Shaban?

Devotshmëria nuk është thjesht një pretendim apo ëndërr e zhveshur nga realiteti por, është një e vërtetë e cila duhet të shfaqet në gjymtyrët e tona pasi që të ngulitet në zemër, sikurse që ishte gjendja e udhëheqësit të devotshmëve (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) i cili ka thënë: “Devotshmëria është mu këtu.”[9]

*“Thuaju: "Sillni argumentin tuaj (çka thoni) po qe se jeni të drejtë"?”* (El Bekare: 111)

E lusim Allahun që të na furnizojë me frikërespektin ndaj Tij aq sa të jetë pengesë mes nesh dhe mëkateve dhe të na furnizojë me vepra aq sa të arrijmë xhenetin e Tij dhe falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.

[9] Pjesë nga hadithi që e transmeton Muslimi me nr: 2564.